# MAL BERISHA – NJË MBRËMJE ME VISAR ZHITIN NË QENDRËN "ONUFRI" NË TIRANË




# DHE NË SELINË E FEDERATËS PAN-SHQIPTARE TË AMERIKËS "VATRA" NË NEW YORK




Me shkrimtarin dhe diplomatin Visar Zhiti
në mjediset e VATRËS.

## NGA MAL BERISHA

1

# MAL BERISHA – NJË MBRËMJE ME VISAR ZHITIN NË QENDRËN "ONUFRI" NË TIRANË




# DHE NË SELINË E FEDERATËS PAN-SHQIPTARE TË AMERIKËS "VATRA" NË NEW YORK




Me shkrimtarin dhe diplomatin Visar Zhiti
në mjediset e VATRËS.

## NGA MAL BERISHA



Pak ditë më parë pata nderin dhe kënaqësinë të isha i pranishëm në promovimin e një prej librave më të veçantë që kam mbajtur ndonjëherë në duar. Titulli i tij është:

**DORËSHKRIMET E FSHEHTA TË BURGUT,**
Shkruar nga shkrimtari ynë i njohur VISAR ZHITI dhe botuar me cilësi të lartë nga Shtëpia Botuese ONUFRI.




Në faqen e parë të librit, poshtë emrit të autorit dhe titullit, shkruhet:

***POEZI – BOTIM ANASTATIK.***

Ky përcaktim i llojit të këtij botimi më shtyu të kërkoja nëpër fjalorë për të kuptuar se çfarë nënkuptonte ky lloj botimi. Edhe pse e kisha hasur më parë në botime të tjera, si ato të Fishtës, të françeskanëve dhe të veprave të tjera të hershme, m'u desh ta studioja sërish kuptimin e kësaj fjale dhe të kuptoja përse ishte vendosur në faqen e parë të këtij libri.

Në Fjalorin e Oksfordit gjeta se fjala **"anastatic"** vjen nga greqishtja e lashtë dhe do të thotë **"ringjallje"**. Ndërsa në fushën e shkrimeve, ajo ka kuptimin e një metode riprodhimi, që nënkupton rikthimin e një materiali të shkruar në letër në vlerën e tij origjinale, ose, siç quhet me një term të huaj,

**"papirografi"**. Pra, kjo lidhet me procesin e riprodhimit grafik, i cili fillimisht është quajtur **"shtypje anastatike**

Zbatimi i kësaj metode daton që nga viti 1841 dhe është vënë në jetë nga pronarët e revistës Athenaeum në Angli. Fillimisht, ajo u shtyp vetëm në katër kopje, por më pas mori një përhapje të gjerë, për të ardhur deri te printerët dhe fotokopjuesit modernë të sotëm, natyrisht hap pas hapi, sipas zhvillimit të teknologjive në secilën etapë.

Në fakt, përmbajtja e librit më të fundit të Visarit e justifikon plotësisht këtë emërtim, duke pasur një veçanti të madhe:

Ndërsa shkrimet që riprodhohen me metoda të tilla – nga litografia deri te dixhitalizimi – kërkojnë heqjen e shenjave të mbetura në letër nga përdorimi me dorë apo nga agjentë të tjerë, si zbehja e bojës, përhapja e shkrimit për shkak të vjetërsisë, etj., poezive të Visarit u është dashur t'u hiqen shenjat e shputës së këmbës së vetë autorit.

Pra, ajo që sjell Visar Zhiti në këtë libër është diçka tepër e rrallë, e veçantë dhe pothuajse e pabesueshme për lexuesin.

Poezi me shenja këmbësh mbi to!?

Librin e ka përgatitur një poet dhe studiues i ri, Andreas Dushi, i cili i quan poezitë e Visarit:

**POEZI MARTIRE**

Për këtë ai ka bashkëpunuar me Enxhi Hudhrin, nga Shtëpia Botuese **Onufri**.
Çfarë e bën këtë libër të veçantë?

1. - Poezitë janë shkruar të gjitha në kohën kur autori ndodhej në burg, i dënuar me akuzën se shkruante poezi. Siç shprehet ai vetë, me një dozë humori dhe ironie:

    *“Meqë kisha rënë në burg për poezi, thashë me vete: pse të mos shkruaj edhe aty poezi!? Më keq se aq, a kishte ku të shkonte?”*

2 - Poezitë janë “trafikuar”, pra janë nxjerrë nga burgu në mënyrë tepër klandestine, duke ua dorëzuar vizitorëve që i merrnin dhe i ruanin, edhe pse kjo përbënte një rrezik shumë të madh, si për vetë autorin, ashtu edhe për të afërmit që i merrnin me vete.

3 - Nga qelia deri te marrësi i poezive, ato janë “trafikuar” të shtrira në tabanin e këpucëve. Duke qëndruar për një farë kohe nën shputën e këmbëve, ato rrudheshin dhe zbuteshin nga djersa, duke marrë kështu format e shenjave të këmbës së Visarit. Këto gjurmë shihen

thuajse në çdo fletë të riprodhuar në libër.4.- Libri nuk është shtypur në kompjutër por me vetë letrat origjinale të vëna në libër siç kanë qenë në faqet e 11 fletoreve të nxjerra jashtë burgut, pra me ANASTATIKË

Në prezantimin që djaloshi i talentuar Andreas Dushi i bëri poezive, ai u dha pjesëmarrësve një ide të qartë se çfarë përmbante libri dhe pse ishte përdorur metoda anastatike. Kjo metodë, në fakt, në këtë libër krijon një përzierje ndjenjash estetike: kënaqësinë që të jep letërsia aq e bukur e shkruar nga Visari, e ndërthurur me dhimbjen dhe tmerrin që mbartin ato vargje, të shoqëruara me shenjat e këmbëve të vetë autorit.

Prandaj, dëgjuesi në sallë dhe më vonë lexuesi i librit kalon në një proces reflektimi të mundimshëm, njëkohësisht estetik dhe të dhimbshëm, sepse "vendos veten në këpucët e autorit", kur sheh se në çdo faqe këto poezi janë "shkelur" prej tij vetë.

I pyetur nëse kishte ndier frikë nga poezitë e tij në burg dhe, aq më tepër, nga trafikimi i tyre klandestin, duke rrezikuar veten dhe sidomos familjarët e tij – nënën, motrën dhe të tjerët që i merrnin dhe duhej t'i ruanin – Visari u përgjigj:

Natyrisht që kishte frikë, por kishte edhe guximin për ta mposhtur atë."

Në atë çast më erdhën në mendje fjalët e udhëheqëses birmaneze Aung San Suu Kyi, e cila ka vuajtur dhe vazhdon të vuajë në burgjet e diktaturës së vendit të saj, kur thotë:

**“I vetmi burg është frika dhe e vetmja liri e vërtetë është çlirimi nga frika.**







Visari, në sistemin komunist, ishte **më i lirë** në burg sesa jashtë dhe **më i burgosur** jashtë sesa brenda burgut. Rregjime diktatoriale, raciste, komuniste, fashiste – bota ka njohur shumë dhe ende njeh. Por, në një mënyrë ose në një tjetër, pas rënies së diktaturave, njerëz të tillë janë

rehabilituar. Mandela, për shembull, u bë president. Arbnori ynë u bë Kryetar Parlamenti.

Në Kosovë, rrugët janë mbushur me emrat e martirëve që u sakrifikuan në kohën e komunizmit, qofshin ata të burgosur të ndërgjegjes apo të çështjes kombëtare. Ata janë përjetësuar, madje edhe për së gjalli.
Edhe Visari, i cili tërë jetën kishte luftuar për lirinë, e gjeti veten një ditë të lirë, pastaj deputet, më pas ministër dhe diplomat.

Por a do të vijë dita që ai dhe njerëz si ai të përjetësohen në emra rrugësh apo objektesh arti, në muze apo vendtakime, për kontributin e tyre të dhënë në kushtet e represionit të egër diktatorial? Për veprën e tyre të jashtëzakonshme, por edhe për guximin që kanë treguar?

Unë them se po. E drejta vonon, por nuk harron!
Faleminderit, Visar, që na bën trima dhe krenarë!
Libri përmban qindra poezi, por unë po veçoj atë me titull:

***LIRIA***
*E di, vlejnë Dielli,*
*Ujrat, tokat shtëpitë*
*Pemët, qielli, pyjet*
*Po s’me gëzojnë sa ti.*

*Pra them se ti je Dielli,*

*Ujrat, toka, shtëpitë,*
*Shirat,*
*Edhe frymëzuesja ime je ti,*
*Fytyrë e njeriut*.




Me shkrimtarin dhe diplomatin Visar Zhiti
në mjediset e VATRËS.

***Është nder dhe krenari të jesh mik me Visar Zhitin dhe Eda Agaj – Zhitin*.**